**Mal Berisha**




# NJË HOMAZH PËR KADRI ROSHIN NË 100 VJETORIN E LINDJES

# Mal Berisha




# NJË HOMAZH PËR KADRI ROSHIN NË 100 VJETORIN E LINDJES

# HYRJE

Në shtator të vitit 1971, u pranova për të ndjekur studimet në Institutin e Lartë të Arteve, në Tiranë, në Degën e Kulturës. Në të vërtetë, kjo nuk ishte zgjedhja ime e parë, pasi dëshira ime ishte të studioja në Fakultetin e Historisë. Megjithatë, në rrethanat e asaj kohe, çdo mundësi për t'u shkolluar — në cilindo fakultet — ishte e mirëpritur.

Kështu, në një vendim të çastit të fundit nga autoritetet e kohës, u gjenda përballë oborrit të njërës prej shkollave më të bukura të vendit: një godinë e ndërtuar me shije dhe dinjitet, që mbante brenda saj emra të mëdhenj të kulturës shqiptare, njerëz që hynin e dilnin çdo ditë nga portat e saj të mëdha.

Në atë shkollë do të përgatitesha për të përhapur kulturën shqiptare, nga qendra në Tiranë e deri në zonat më të largëta të vendit.

Një nga gjërat që më "goditi" më shumë në atë kohë ishte fakti se, tani, çdo ditë të shkollës, bashkë me studentët e tjerë, do të hynim nga e njëjta derë, do të ndodheshim në të njëjtin mjedis dhe do të përshëndeteshim me figurat më të shquara të artit shqiptar. Madje, nga disa prej tyre, do të merrnim edhe mësim.

Dega jonë ishte shumë e përgjithshme. Në fakt, nuk përgatiste artistë të mirëfilltë siç bënin degët e teatrit,

muzikës apo pikturës, por në një mjedis të tillë, edhe "dru" po të ishte njeriu, prapëseprapë do të mësonte shumë gjëra.

Aty mësoje nga kolosët e artit tonë, që e kishin kthyer teatrin e kohës në një qendër të madhe të edukimit estetik, ku luhej art i lartë dhe interpretoheshin vepra të tilla si *Hamleti*, *Makbethi*, veprat e Brehtit, Floberit, Mopasanit, Çehovit, si edhe ato të autorëve shqiptarë si Kolë Jakova, Minush Jero, Spiro Çomora, Ruzhdi Pulaha, e të tjerë.

Nëpër studiot e Institutit buçisnin zërat e aktorëve të rinj që po përgatiteshin për teatrin dhe kinemanë — si Timo Flloko, Vera Grabocka, Esat Teliti, Edmond Budina, Marjeta Ljarja, Pirro Kita, Fadil Kujovca e shumë të tjerë.

Midis artistëve që hynin e dilnin shpesh nga dyert e Institutit tonë, ishin edhe Kadri Roshi, Naim Frashëri, Kujtim Spahivogli, e shumë të tjerë.

Aty jepnin mësim kritikë të letërsisë si Adriatik Kallulli dhe Kudret Velça. Çdo ditë mund të shihje në Institutin e Lartë të Arteve figura të njohura si Çesk Zadea, Feim Ibrahimi, Beby Kristidhi, Robert Radoja, Mihal Ciko apo Llukë Kaça. Natyrisht, tashmë isha dashuruar me artin, ndaj i shihja ata me një adhurim të pafund.

Në atë kohë patëm rastin të merrnim pjesë edhe në një takim në sallën e madhe të Institutit me aktorin e madh shqiptar të Hollivudit, nga Kosova – Bekim Fehmiun. Midis gjërave që më

kanë mbetur në kujtesë është respekti pothuaj i përunjur që shfaqnim ne studentët sa herë shihnim se, nga Bulevardi "Dëshmorët e Kombit", po afroheshin artistët e mëdhenj.

Qëndronim si të ngrirë: iu hapnim rrugën, hiqnim duart nga xhepat, i përshëndesnim dhe na përshëndesnin. Ata kalonin përpara nesh, ndërsa ne krijonim një lloj korridori nderimi për ta.

**NJË NGA ATA ARTISTË QË GËZONTE KËTË RESPEKT ISHTE EDHE KADRI ROSHI.**

Ndërkohë, ajo që na lumturonte edhe më shumë ishte fakti që në Institut vinin bileta të rezervuara posaçërisht për ne studentët, për të ndjekur premierat e Teatrit Popullor, siç quhej atëherë. Për katër vite rresht, unë kam parë të gjitha premierat e atij teatri, ku rrallë mungonte ai për të cilin po shkruaj me kaq nostalgji.

## ARTISTI I MADH, KADRI ROSHI

Pas përfundimit të shkollës, u emërova në një fshat të quajtur Borizanë, i cili kishte marrë emër për shkak të Kooperativës së Bashkuar të asaj kohe. Më vonë, ky fshat u bë edhe më i njohur përmendjes së tij në komedinë e njohur *Pallati 176* të Adelinë Balashit, ku aktori i madh Anastas Kristofori e përmendte disa herë, sikur të ishte në fund të botës. Në të vërtetë, ai ndodhej vetëm 30 kilometra larg nga Tirana.

Në atë kohë, atje po ndërtohej një pallat kulture. E quaja kështu sepse ndërtesa u bë një nga më të bukurat në Shqipëri — jo vetëm për një fshat, por edhe për disa qytete. Në të vërtetë, ishte një Shtëpi Kulture, ku për disa vjet "gëloi" lëvizja amatore dhe njerëzit, të lodhur nga jeta e vështirë, puna e rëndë, privacionet dhe varfëria ekonomike, gjenin aty një farë prehjeje, qetësie dhe argëtimi.

Në atë "pallat" kulture u njoha dhe u lidha edhe më shumë me Artistin e Madh, Kadri Roshi, të cilit po i kushtoj këtë cikël shkrimesh me rastin e 100-vjetorit të lindjes së tij.

## KADRI RROSHI DHE DEMONSTRATAT E STUDENTËVE NË PRISHTINË, PRANVERË E VITIT 1981

Në pranverën e vitit 1981, rinia shqiptare e Kosovës — asokohe një Krahinë Autonome brenda Federatës Jugosllave, por e administruar me dorë të hekurt nga Serbia shoviniste — shpërtheu në demonstrata.

Ndërhyrja kundër studentëve dhe popullit të Kosovës ishte aq brutale dhe disproporcionale, sa shkaktoi shumë viktima. Shumë vetë u vranë, burgjet u mbushën plot, dhe autonomia e fituar me Kushtetutën e vitit 1974 u shua.

Shkëmbimet kulturore e akademike — edhe ashtu të pakta — me Shqipërinë, të cilat kishin marrë hov pas miratimit të Kushtetutës së Re Jugosllave, u ndërprenë menjëherë. Propaganda jonë i hapi altoparlantët me volum maksimal,

ndërsa populli në këtë anë të kufirit u irritua pa masë. Kombi ishte në rrezik, por duart tona ishin tw lidhura.

Pas këtyre ngjarjeve, kultura dhe arti u aktivizuan ndjeshëm. Njerëzit filluan të kuptonin më mirë se kush ishte Kosova dhe çfarë kishte ndodhur atje. Hermetizimi me Kosovën — që prej prishjes së marrëdhënieve në kohën e asaj që quhej Inform-Buro — e kishte shndërruar Kosovën pothuaj në një “vend armik”, ngaqë ndodhej nën administrimin jugosllav, madje edhe më keq: serbomadh.

U shkruan shumë këngë patriotike, Ansambli Shtetëror i Këngëve dhe Valleve Popullore e mbushi repertorin me materiale kushtuar Kosovës. U krijuan edhe vepra letrare me tematikë kombëtare. Por vepra më e bukur dhe më domethënëse e asaj kohe ishte drama *Tokë e ndezur* e autorit Fahri Balliu.

Drama e tij u interpretua nga aktorët e Teatrit “Skampa” të Elbasanit.
Një të mërkurë, në orën 12:00, isha ulur në zyrën time në Borizanë, përpara radios sime “Illiria”, duke pritur të fillonte emisioni që e donim aq shumë: *Teatri në Mikrofon*.

Ajo ditë ishte e veçantë: ishte rregjistruar drama *Tokë e ndezur* dhe, sapo nisi dialogu i parë, dallova një zë të ëmbël, shumë të njohur dhe të dashur për veshin tonë — zëri i Kadri Roshit, në dialog me Demir Hyskjen.

Emocioni që shkaktoi ajo dramë, përmes valëve të Radio Tiranës, më goditi thellë në shpirt. Ishte një përjetim që nuk harrohet lehtë.

U ndjeva i rrënqethur, i mbushur me urrejtje për atë që kishin bërë serbët ndaj vëllezërve dhe motrave tona në Kosovë. Isha i pafuqishëm për të bërë ndonjë gjë — veçse të vajtoja.

Loja e Kadri Roshit, së bashku me aktorët e Elbasanit, e tejkalonte gjendjen emocionale që mund të shkaktojë një dramë, sado bukur të jetë shkruar ajo. Ishte një interpretim që kapërcente jo vetëm sallën ku mund të jepej, jo vetëm audiencën e Radio Tiranës — por edhe kufijtë, kudo që ndodheshin shqiptarët.

Ajo bëhej thirrje. Një thirrje për një betejë që ende nuk dihej kur do të vinte, por që — siç e tregoi historia — do të vinte, vite më vonë.

Po në atë kohë do të organizohej Olimpiada Kombëtare e Teatrove Amatore, dhe Rrethi i Krujës duhej të merrte pjesë me trupën e vet amatore.

Në fermën “Skënderbej” të Thumanës kishte një predispozitë të veçantë për zhvillimin e lëvizjes amatore. Si një fermë e mirëorganizuar, me fonde të dedikuara për kulturën dhe me një numër njerëzish të arsimuar, ajo mund të shërbente si qendra që do të përfaqësonte Rrethin e Krujës në këtë aktivitet të rëndësishëm kombëtar.

Punët e kulturës, në atë kohë, i drejtonte një djalë shumë i mirë me emrin Vladimir Zhapa. Ai ishte në kërkim të një vepre që do të mund ta vinte në skenë. I frymëzuar nga *Tokë e ndezur* e Fahri Balliut — të cilën e kisha dëgjuar në Radio Tirana — ia rekomandova pikërisht atë dramë.

Nëse arti ka për mision të frymëzojë dhe të edukojë masat, nuk kishte mjet më të mirë sesa të vihej në skenë ajo vepër në atë qytet. Arsyeja ishte se Mamurrasi kishte një numër të konsiderueshëm banorësh me origjinë nga Kosova — shumica të shpërngulur gjatë periudhës së Mbretërisë, por edhe më vonë, pas Luftës së Dytë Botërore.

Në fakt, ajo dramë pasqyronte pikërisht dramën personale të secilit prej tyre. Dhe, në rast se ata do të angazhoheshin në skenë, do të luanin vetveten.

Drama *Tokë e ndezur* e Fahri Balliut u vu në skenë nga Trupa Amatore e kosovarëve të Mamurrasit.

Ladi — siç e quanim ne Vladimir Zhapën — shkoi menjëherë në Elbasan, mori tekstin e dramës, organizoi grupin, mblodhi amatorët — shumica prej tyre nuk kishin dalë kurrë më parë në skenë.

Gjetën një sallë, filluan punën mbi tavolinë dhe vunë grupin nën kujdesin e një djaloshi shqiptar nga Vuthajt e Malit të Zi, një agronom i talentuar dhe njeri plot pasion, i quajtur Mustafë Ahmeti. Me sa mbaj mend, ai kishte interpretuar më

parë në grupin teatror të Institutit Bujqësor në Kamëz dhe besonte se, nga ajo përvojë, mund të nxirrte në skenë një dramë si kjo që kishin marrë në dorë.

Por jo! Ajo ishte një "kockë" shumë, shumë e fortë — edhe për profesionistët, e lëre më për amatorët që nuk kishin shkelur ndonjëherë në skenë!

Unë nuk isha pjesë e asaj trupe dhe, ndonëse banoja në Mamurras, vetëm natën e kaloja aty, pasi punoja në Borizanë. Mëngjeset e mia fillonin në orën 5:10 me biçikletën time kineze *Xing Fu 28*, dhe kthehesha natën vonë.

Megjithatë, ideja se po luhej një dramë për Kosovën më intrigonte dhe më tërhiqte fort — aq sa bëja çmos të isha aty, të paktën shpirtërisht.

Dramën e mori në dorë Artisti i Popullit, Kadri Roshi.

## KADRI ROSHI – RREGJISOR I AKTORËVE QË "LUANIN VETVETEN"

Ardhja e Kadri Roshit në qytetin e punëtorëve të bujqësisë së Fermës "Skënderbej" u prit si një lajm i madh, i jashtëzakonshëm, triumfal.

Njerëzit ishin kureshtarë ta shihnin. Ata shfaqnin një veneracion që tejkalonte çdo ndjenjë respekti për cilindo tjetër — kushdo që të ishte ai. Kadri Roshi ishte mbi të gjithë.

Ishte aq lart në perceptimin e tyre, saqë njëkohësisht mbetej i thjeshtë, i dashur, i urtë, me këmbë në tokë.

Siç u kuptua më vonë, ishin pikërisht këto cilësi që e bënin atë një njeri tokësor, por që, me artin e tij, krijonte vepra hyjnore. Ai ishte njeriu që prekte telat e dhimbjes njerëzore, emocionet më të thella, duke bërë që njerëzit të rrënqetheshin, të përloteshin, të prisnin me ethe çdo fjalë që dilte nga goja e aktorëve që ai kishte përgatitur — sikur të ishte një njoftim për një ngjarje tronditëse.

Ishte një njeri që frymëzonte. Bënte që edhe fermeri më i panjohur të kuptonte ligjet e teatrit. Ishte njeri që shkëlqente në skenë.

Profesor Kadriu e nisi punën me njerëz që kishin marrë role të papërshtatshme. Por shumë shpejt, një trupë e tërë — madje një qytet i tërë — ra në dashuri me artistin që, deri atëherë, e kishin parë vetëm në filma. Tani ai ishte në mesin e tyre.

Kushdo mund ta përshëndeste, të ndante me të një cigare (të cilën e pinte pa masë), apo edhe të kthente ndonjë gotë. Shumëkush mund të bënte një bisedë — jo si me një njeri të largët, të paarritshëm, që nuk dihej ku rrinte, në Olimp apo në Everest, e që shfaqej vetëm nëpër filma — por si me një njeri të zakonshëm, të cilit natyra i kishte dhënë dhunti të mëdha artistike dhe virtyte të thjeshta njerëzore.

Dhe sa më shumë që rrinin e bisedonin me të, aq më shumë ai bëhej “i tyre” — i njerëzve të thjeshtë.

Ardhja e tij për të bërë prova pritej si një festë. Në fillim, e gjithë trupa e priste jashtë. Ai i takonte të gjithë, i përshëndeste me ngrohtësi dhe fliste me secilin, duke përmendur emrat e roleve: Ramë Ulnika, Isa, Begia…!

Njerëzit në klubin e qytetit prisnin me padurim që ta shihnin dhe ta takonin kur përfundonin provat — pavarësisht se sa vonë bëhej. Kjo atmosferë krijonte një ndjesi të veçantë në qytet.

Drama po ngrihej dhe trupa, ditë pas dite, pasurohej me njohuri rreth teatrit dhe rreth vetë misionit që kishte ndërmarrë. Ata po kuptonin gjithnjë e më mirë se detyra e tyre nuk ishte thjesht të luanin një dramë, por të edukonin një popull dhe t’i paraqisnin atij tragjedinë tonë kombëtare, të ndodhur në pjesën tjetër të vendit — përtej kufirit.

Prandaj, një ditë, Profesori, me të cilin nuk rrija dot pa u takuar, kur vinim për prova më tha:

“E kam përfunduar punën në tavolinë. Aktorët duan të ‘çohen në këmbë’. Por skena e Vatrës së Kulturës në Mamurras, ku bëjmë provat, është aq e vogël sa nuk mund të ndërtohet asnjë mizanskenë.”

E kuptova menjëherë se për çfarë e kishte fjalën. I thashë se do të ishte një privilegj dhe nder i madh për mua që të shfrytëzonin skenën dhe sallën e Pallatit të Kulturës ku punoja unë. Ai u lumturua dhe ndërhyri menjëherë te autoritetet që t'u vihnin në dispozicion një autobus, i cili do të merrte dhe kthente amatorët nga Mamurrasi në Borizanë. Ishte një distancë prej dhjetë kilometrash.

Ata vinin çdo ditë dhe bënin prova.

Një ditë, në atë qendër mbërriti një autobus plot me turistë — nga ata që vizitonin Shqipërinë në atë kohë. Borizana ishte caktuar si një qendër e vizitueshme. Udhërrëfyesi shqiptar i grupit të huaj, me të cilin njihesha, më përshëndeti përzemërsisht.

Kur i tregova se aty po punonte Kadri Roshi, ai u mahnit. Emri i profesorit ishte intrigues për çdo shqiptar. "Atëherë," – më tha ai, – "po sikur t'i fusim turistët në sallë dhe t'i lejojmë të shohin pak nga ajo që po bën profesori?"

Rashë dakord. Në fakt, salla ishte shumë e mirë: me mbi 400 vende, e pastër dhe e mirëmbajtur.

Turistët ishin të pajisur me aparate fotografike Polaroid, që filmonin dhe printonin menjëherë. Aktorët ishin të veshur me rekuizitën e tyre, pasi edhe gjatë provave, profesori — për t'u përshtatur me veshjet e rënda kombëtare të Kosovës — i bënte ato me tirqë, jelekë me gajtana, qeleshe të bardha

leshi, si edhe me rrobat e rënda dhe çorapet leshi të grave e vajzave.

Turistët hynë në sallë. U ulën në heshtje. U hap perdja. Filloi ajo skenë, të cilën profesori e kishte konsideruar si më të përgatiturën.

Zgjati rreth dhjetë minuta, për të arritur në një kulm... në një pasthirrme!

Të huajt, natyrisht, nuk kuptonin se çfarë u tha, por — të mësuar me teatrin në vendet e tyre — shpërthyen në blica të Polaroidëve dhe në duartrokitje të fuqishme.

Ishte një moment që nuk harrohet.

**“TOKË E NDEZUR” FITUESE E ÇMIMIT TË PARË KOMBËTAR NË OLIMPIADËN TEATRALE NË LEZHË.**

Pas tre muajsh provash intensive, erdhi koha për të konkurruar në Lezhë.

Aq shumë isha miqësuar me profesor Kadriun, saqë, po të kalonte një ditë pa e takuar, më dukej si një vit. Një ditë, më thirri vetë dhe më tha:

— *Dua që oponencën e kësaj shfaqjeje ta bësh ti. E ke ndjekur që në embrion dhe dua që, kur të mblidhet komisioni i vlerësimit, të flasësh për vlerat e saj.*

Ai ishte momenti më i rëndësishëm i jetës sime në lidhje me shkrimet. U ula me kujdes dhe e përgatita.

U nisëm për në Lezhë. Salla ishte e stërmbushur. Biletat jepeshin vetëm me autorizime. Qyteti ishte në një gjendje që të krijonte ndjesinë se diçka e madhe po ndodhte.

Fama e shfaqjes kishte mbërritur atje para nesh.

U hap sipari. Salla ra në një heshtje të plotë. Dritat e skenës bënin lojën e tyre, ndërsa aktorët Mujo Sula dhe Hysen Metalia — dy burra kosovarë me çallmat e bardha dhe shallin e gjatë rugovian — hynë në dialog.

Drama nisi të zhvillohej dhe në role u përfshinë Kujtim Dina, Hasnije Ulaj, Flutura Berisha, Sami Metaliaj. Në sallë dëgjohej vetëm fjala e kristaltë e aktorëve, e shkruar aq bukur nga autori i dramës dhe e vënë në skenë me intonacionet deklamuese të një mjeshtri të madh, në gojën e atyre aktorëve amatorë.

Ushtria serbe bënte punë të fëlliqura. Një nga personazhet detyrohet të marrë plaçkat, gruan dhe fëmijët, dhe të niset drejt largimit nga vendlindja. Çdo frymë në atë sallë kishte ndaluar. Sytë ishin hapur, veshët ishin përqendruar, dhe të gjithë prisnin batutën e radhës — kur aktori Mujo Sula i thotë Ramë Ulnikës:

*— E ku po don me shku, o Ramë Ulnika!? Po qysh po don me e lanë këtë tokë? Këtë tokë të të parëve tanë, që — me ba me e shtrydhë (dhe bën me dorë) — kullon veç gjak!*

Salla shpërtheu në lot. Kam parë njerëz që qanin me dënesë. Ajo shfaqje tejkalonte edhe emocionet më të fuqishme që mund të shkaktojë një teatër shekspirian. Kadri Roshi e kishte elektrizuar trupën, sallën, publikun… madje edhe vetë qytetin e Lezhës.

Në dalje nga shfaqja, mbaj mend si njerëzit lëshoheshin me përqafime, puthje, urime — të mbushura me dashuri dhe lot.

Por nuk do ta harroj kurrë një burrë malësor, me mustaqe të mëdha, që iu afrua Kadri Roshit dhe i tha:

*— A ti je Kadri Roshi, a?*

*— Po,* — i tha Kadriu, tëri i përmbytur, me sytë ende plot lot.

*— Paj, bre burrë… boll keq na e ke ba sonte!*

*— Po pse, bre burrë?* — iu kthye profesori.

*— Paj, m'bane me kjajtë, bre burrë. E ne malësorëve nuk na kanë hije lotët. Na vjen marre me na i pa kush lotët në sy… Po ti ia arrite, e mirë na e bane!*

*— Veç një fjalë kisha pasë me ta thanë!* — vazhdoi malësori.

*— Fol, he burrë!* — ia ktheu profesori me një gegnisht të pastër e të ngrohtë.

*— Kur ta jepni herën tjetër këtë shfaqje, vendosni përpara teatrit një armaturë me kallashnikovë e me karabina! E na, kur të dalim, secili ta ketë armën gati me e vu në krah. Mandej, na organizoni në toga, kompani e batalione, e na nisni atje ku duhet! Me luftue! Se shkjau... merr vesh veç me plumb!*

Të tillë forcë kishte ajo shfaqje.

Të nesërmen, në Lezhë, u zhvillua edhe vlerësimi. Pata fatin që, plot emocion, të mbaja oponencën e shfaqjes, të cilën ia dhurova, të shkruar në letër, autorit të saj — z. Fahri Balliu.

Vetëkuptohet që ajo shfaqje mori vendin e parë.

Aktorët dhe aktoret e saj, edhe sot, pas afro 40 vitesh, i thërrasin njëri-tjetrit me emrat e roleve që luajtën atëherë. Një dëshmi e gjallë se ajo përvojë artistike ishte shumë më tepër se një shfaqje – ishte një përjetim që i lidhur përjetësisht me zemrën.

Me profesorin e dashur Kadri Roshi, nuk i ndërpremë lidhjet as pas asaj ngjarjeje të madhe artistike. Unë shkoja në Tiranë dhe, pa e bezdisur — sado që ai kurrë nuk bezdisej — e takoja. Rrinim dhe bisedonim gjatë, për tema nga më të ndryshmet. Por gjithmonë, biseda rrëshqiste atje ku ai e kishte mendjen dhe zemrën: në Kosovë.

Këtë ndjesi e ruajti deri në frymën e fundit. Dhe jo pa arsye — Drita, zonja e tij e dashur dhe e nderuar, ishte nga Gjakova.

## KADRI ROSHI, MIKU I TRE PRESIDENTËVE

Vitet kaluan. Një ditë, ndërsa punoja në Konsullatën Shqiptare në Stamboll, mora një telefonatë nga një spital në anën aziatike të qytetit. Më njoftuan se aty ishte shtruar një zonjë me emrin Drita. Më kaluan në telefon të shoqin — dhe menjëherë ndjeva një drithërimë të lehtë, sepse e njoha zërin.

Ishte një nga zërat më të bukur që mund të kishte ndonjë burrë në Shqipëri: me pak kantilenë, me një ngecje të lehtë në të folur, por për mua ishte një zë shumë familjar. Pa më thënë ende emrin, e pyeta:

— *A jeni ju, Profesor?*

— *Po*, – m’u përgjigj.

— *Po ç’ne këtu ti?*

— *Kam Dritën sëmurë dhe e kam sjellë për ta operuar në zemër, këtu në Stamboll.*

Mora makinën menjëherë dhe u nisa drejt spitalit *Koşuyolu Hastanesi*, në anën aziatike të qytetit. E takova Profesorin dhe zonjën e tij, Dritën — tashmë e ndjerë — me të cilën kishim një njohje familjare të ngushtë.

Por aty, ajo kishte edhe një tjetër identitet: ishte bashkëshortja e mikut të dy Presidentëve, atij të Shqipërisë dhe atij të Turqisë — Dr. Sali Berishës dhe Süleyman Demirelit.

## SI U BË KADRI ROSHI MIK I PRESIDENTIT BERISHA DHE DEMIREL?

Një ditë, kur zonja e tij, Drita, ndodhej në gjendje shumë kritike për shkak të një krize në zemër, profesor Kadri Roshi vendosi të shkonte në Presidencë, për të takuar Presidentin e Republikës, Dr. Sali Berisha.

Sapo u paraqit te rojet, ai u lejua menjëherë të hynte në takim. Kur hyri në zyrë, aty ndodhej edhe Presidenti i Kosovës, Dr. Ibrahim Rugova.

Pasi shkëmbyen disa fjalë, Presidenti Rugova i dhuroi një stilograf shumë të bukur. Pas kësaj, profesori shpjegoi arsyen e vizitës së tij. Presidenti Berisha mori menjëherë telefonin dhe nga zyra e tij telefonoi drejtpërdrejt Presidencën e Turqisë, ku i kërkoi Presidentit Süleyman Demirel ndihmë për zonjën Roshi.

Ndërsa profesori bisedonte me Presidentin Rugova, mbërriti përgjigjja nga Ankaraja: Drita do të operohej në *Koşuyolu Kalp Hastanesi*, në Stamboll.

Kujdesi për Drita Roshin atje ishte i shumëfishtë — sepse ajo nuk ishte më thjesht bashkëshortja e një artisti të madh, por edhe mikja personale e dy presidentëve: Sali Berisha dhe Süleyman Demirel.

Pas operacionit, zonja Drita jetoi edhe disa vite të tjera.

E përshëndetëm Dritën dhe Profesorin me gjithë respektin dhe nderimin që u takonte. Jeta më "përplasi" andej-këndej, siç di të bëjë, dhe më pas nuk pata më rast t'i takoja. Por miqësinë me atë familje e kam ruajtur përmes djalit të tyre, Klitit, i cili gjithmonë më kujton dy njerëz të mrekullueshëm dhe më rikthen ndjenjën e dashurisë së thellë që kam pasur për ta — dhe për vetë Klitin.

Sot, në 100-vjetorin e lindjes së të madhit Kadri Roshi, përulem me nderim përpara kujtimit të tij.

I paharruar qoftë!

Mal Berisha


NË SALLËN E TEATRIT KOMBËTAR EKSPERIMENTAL
"KUJTIM SPAHIVOGLI"
11.01.2024 | 18:00
Ju Ftojmë:
PËR NDER TË 100 VJETORIT TË LINDJES
"ARTISTIT TË POPULLIT"
"NDER I KOMBIT"
"100 VJET
Kadri Roshi"

